| | |
|---|---|
| **Titulli origjinal:** | *Asr-ı Saâdet Çocuklarından* UNUTULMAYAN HATIRALAR |
| **Përktheu:** | Fatmir Sulaj |
| **Redaktor:** | Zija Vukaj |
| **Kryeredaktor:** | Alban Kali |
| **Design:** | Bledar Xama |

PROGRESI sh.p.k

Adresa: Sheshi "2 Prilli" / Rr: Studenti / Shkodër / Shqipëri
Mob: +355 67 60 78484
http: www.progresibotime.com e-mail: botime@progresibotime.com

Adresa Kosovë: Rr:Ardian Zurnaxhiu / pn. Ralin / Prizren
Tel: +381 29 222 795
Fax: +381 29 222 797 e-mail: kosova@progresibotime.com

Adresa Maqedoni: Rr: Stiv Naumov / nr. 9 / lokal 25 / Shkup
Tel: +398 71 956 271 e-mail: maqedoni@progresibotime.com

# përmbajtja

# parathënia

Të dashur fëmijë! Është e vështirë t'ia përshkruash një njeriu të verbër ngjyrën e një trëndafili dhe bukurinë e një peme shumëngjyrëshe që çel lule në pranverë... Është e vështirë t'ia shpjegosh një njeriu me aftësi të kufizuara dëgjimi gëzimin dhe ngazëllimin në cicërimat e zogjve... Por është shumë më e vështirë ta kuptojnë bukurinë e të Dërguarit të Allahut (a.s.), njerëzit që nuk e kanë parë dhe nuk e kanë ndarë jetën me Të!

Ne dëshiruam që Trëndafilin më të bukur të botës, të na e tregojnë fëmijët që kanë jetuar bashkë me Të. Bukurinë pranverore që i solli kësaj bote, të na e tregojnë zogjtë e vegjël që mësuan të cicëronin nga Ai!

Ata që e kanë jetuar fëmijërinë e tyre në epokën e lumturisë, do të ndajnë me ne në këtë libër kujtimet e bukura e të paharrueshme që kanë përjetuar me të Dërguarin e Allahut (a.s.). Këta fëmijë madhështorë, që mësuan nga Ai për t'u bërë "njerëz të nderuar" dhe që e jetuan jetën e tyre në formën më të bukur, na japin disa këshilla. Fëmijët që i donte Pejgamberi ynë i dashur, na japin disa mësime, në mënyrë që edhe ne ta fitojmë dashurinë e Tij.

Enesi na thotë: “Shërbejini fesë që ka sjellë Profeti (a.s.) dhe umetit të Tij!”

Aliu thotë: “Kini kujdes ndaj namazeve!”

Sehli dhe Suhejli thonë: “Namazet duhet t’i falim me xhemat!”

Ndërsa Abdullahu thotë diçka tjetër: “Jepini shumë rëndësi dijes dhe dijetarëve!”

Beshiri thotë: “Mos e nënvlerësoni lumturimin e jetimëve!”

Një fëmijë tjetër sahab, na paralajmëron: “Mos e teproni në shaka!”

Shpresojmë që ta zbukurojmë jetën me këto të vërteta që mësuam prej tyre dhe të bëhemi njerëz shembullorë për të tjerët.

Juve po ju lëmë ballë për ballë me kujtimet e paharrueshme të fëmijëve të epokës së lumturisë, duke e lutur Zotin (xh.xh.), që ta shikojmë në ëndrrat tona të Dërguarin e Allahut siç e shikonte shërbëtori i Tij i vogël, Enesi (r.a.)!

***Harun KËRKËLL***
***Yskydar***
***Prill 2008***



# ALIU

**- Allahu qoftë i kënaqur me të! -**

***A i mori leje Allahu kujt, kur më krijoi mua?***

Ju më doni dhe më njihni si Aliu. Unë jam djali i xhaxhait i Pejgamberit tonë të dashur, salallahu alejhi ve selem. Unë njihem si njëri ndër katër përsonat e parë që i kanë besuar Atij. Kur i Dërguari i Allahut (a.s.), do të nisej për hixhret, politeistët i patën kurdisur kurth. Edhe ne bëmë një plan. Unë u shtriva në shtratin e të Dërguarit të Allahut dhe në këtë mënyrë, kurthi që patën kurdisur mushrikët, nuk e dëmtoi aspak Atë (a.s.). Veçanërisht, kam marrë pjesë në shumë luftëra bashkë me Pejgamberin. Unë i pata hapur dyert e kalasë së qytetit të Hajberit. Sigurisht se këtë e realizova me ndihmën e Allahut Teala dhe lutjen e Pejgamberit (a.s.). Unë jam njëri prej sahabëve më trima të Pejgamberit (a.s.). I Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve selem, më quante "Luani i Allahut". Në të njëjtën kohë, u martova me vajzën e dashur të të Dërguarit të Allahut, Fatimen dhe u bëra dhëndërr i Tij. Krahas këtyre, u bëra edhe halifi i katërt i besimtarëve. Përgjatë gjithë jetës sime, duke filluar që nga fëmijëria, kam jetuar për t'i shërbyer fesë islame.

Nëse dëshironi, së pari, po ju tregoj se si jam bërë mysliman:

Muhamedi, salallahu alejhi ve selem, është biri i xhaxhait tim, Abdullahut. Kur babai im, Ebu Talibi nuk e kishte mirë gjendjen financiare, një ditë Muhamedi bashkë me xhaxha Abbasin erdhën te ai dhe i shprehën dëshirën për ta ndihmuar. Babait i kishte thënë: "Nëse dëshiron, Xhaferi le të rritet pranë vëllait tënd Abbasit. Ndërsa Aliu të rritet pranë meje."

Babai e kishte pranuar këtë propozim. Në këtë mënyrë, unë



pata mundësinë të rritesha dhe të edukohesha pranë Pejgamberit tonë të dashur. Nisur nga kjo, mund të them se e gjithë fëmijëria ime kaloi pranë tij.

Një ditë shkova te shtëpia e të Dërguarit të Allahut. Ai dhe bashkëshortja e tij, Hatixhja po bënin ibadet me anë të disa lëvizjeve, që nuk i kisha parë asnjëherë. Ajo që po bënin më pëlqeu kaq shumë, saqë i shikoja plot admirim. Pasi mbaruan, u kthyen nga unë. I pyeta plot kureshtje: “Çfarë ishte kjo që po bënit?”

Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, më tha se kishin falur namaz. Pastaj më foli për Islamin dhe më tha:

*“Eja, bëhu mysliman edhe ti!”*

Ai më ftoi që t’i besoja vetëm Allahut, i cili është një dhe të qëndroja larg idhujve të pajetë, të bërë nga pemët e gurët dhe që nuk kishin asnjë lloj dobie. Unë u habita shumë! Propozimin nuk e pranova menjëherë dhe u përgjigja:

-Së pari, më duhet të pyes babain.

Atë kohë, të Dërguarit të Allahut sapo i ishte dhënë mesazhi i profetësisë. Fenë islame ua predikonte vetëm njerëzve që u besonte shumë. Thirrjen në këtë fe të re e bënte fshehurazi, në mënyrë që të mos e dëgjonin të gjithë. Mua më tha duke më paralajmëruar: “Nëse nuk do ta pranosh propozimin që të bëra, këtë e di ti! Por kjo duhet të ngelë si sekret ndërmjet nesh! Shiko Ali! Askujt nuk do t’i thuash gjë për këto që të thashë, në rregull?”

Unë u dhashë fjalën dhe u largova që aty. Përgjatë rrugës në shtëpi, mendova për propozimin që më bëri biri i xhaxhait tim, Muhamedi (a.s.). Befasisht në mendje më erdhi diçka:

-Kush më ka krijuar mua?

-Sigurisht, Allahu!

-A kishte kërkuar leje Allahu nga babai im, Ebu Talibi kur më krijoi?

-Sigurisht që jo! A kërkon Allahu leje nga dikush kur dëshiron të krijojë një njeri?!



Atëherë, përse duhej të merrja leje nga babai për t'i besuar Allahut? Le të themi se babai nuk më dha leje. Pastaj çfarë do t'i thosha Allahut? Apo do justifikohesha kështu: "O Zot më fal! Babai nuk më jep leje të të besoj?!

Menjëherë u ktheva pas, shkova në shtëpinë e Pejgamberit tonë të dashur, salallahu alejhi ve selem dhe ia tregova një për një ato që mendova përgjatë rrugës. Pastaj i thashë se besoj në ekzistencën dhe njësimin e Allahut.

I Dërguari i Allahut u gëzua aq shumë, saqë nuk mund ta shpjegoj! Ai u shpreh se isha një fëmijë shumë i mençur dhe më përgëzoi për këtë. A e dini se sa vjeç isha unë atë kohë? Isha dhjetë vjeç. Atë ditë fitova nderin për të qenë "fëmija i parë që pranoi Islamin".

## Të dashur fëmijë!

Unë u bëra mysliman për shkak të namazit që fali i Dërguari i Allahut (a.s.). Për këtë arsye, ju këshilloj: "Kini kujdes ndaj namazeve!" Edhe ju mos e lini pas dore faljen e namazeve! Çdo gjë që mund të bëni në jetë, nuk është më e vlefshme se falja e namazit. Po ashtu, respektojini prindërit tuaj. Por këtë mos e harroni kurrë: "Bindja ndaj urdhrave të Allahut, vjen para të gjithëve dhe para çdo gjëje."



# USAME

**- Allahu qoftë i kënaqur me të! -**

## *Fëmija që donte Pejgamberi (a.s.)*

Të dashur fëmijë! Unë jam i njohur ndërmjet myslimanëve me llagapin “Hibbu’n-Nebij”, që do të thotë: “Njeriu që e donte i Dërguari i Allahut”. Sigurisht se ju, e njihni babain tim, Zejd bin Harithen. Ai ishte djali i adoptuar i të Dërguarit të Allahut, salallahu alejhi ve selem. Pejgamberi ynë i dashur më donte shumë, siç donte edhe babain tim. Madje një ditë, kishte thënë për mua: *“Usame bin Zejdi është njeriu më i dashur për Mua. Për këtë arsye, mendoj se do bëhet një njeri i mirë ndërmjet jush. Edhe ju mendoni mirë për të!”*

Një herë, isha në shtëpinë e Pejgamberit. Kur po dilja jashtë, këmba më ngeci te pragu i derës dhe u rrëzova. U bëra pis këmbë e krye dhe u vrava në fytyrë. Fillova të qaja. I Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve selem, u mërzit, kur më pa në këtë gjendje. Bashkëshortes së Tij të ndershme, Aishes, i tha: *“Usame u vra në fytyrë! Pastroja pak fytyrën!*

Kur nëna jonë, Aishja u vonua pak, Pejgamberi ynë i dashur u interesua vetë për mua. Ma pastroi plagën në fytyrë dhe më ndihmoi të pastroja rrobat. Kur i Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve selem, u interesua për mua, dhimbja më pushoi. Tashmë nuk po qaja më.

Ne e donim shumë Pejgamberin! Gjithmonë përpiqeshim të qëndronim bashkë me Të. Kudo që shkonte Ai, aty donim të ishim edhe ne. Edhe kur shkonte në luftë, dëshironim të shkonim pas tij dhe t’i shërbenim. Madje një herë, bashkë me shokët e mi që ishim të së njëjtës moshë, Abdullah bin Umerin, Zejd bin Thabitin dhe Bera bin Azibin, deshëm të merrnim pjesë në luftën e Uhudit. Atë kohë, akoma nuk i kishim mbushur të pesëmbëdhjetat.



I Dërguari i Allahut (a.s.), edhe pse u gëzua nga propozimi ynë, nuk na dha leje të merrnim pjesë në luftë, duke u shprehur se akoma ishim në moshë të vogël. U kthyem pas në Medine. U mërzitëm aq shumë që u ndamë nga Pejgamberi ynë i dashur, saqë nuk mund t'ua shpjegoj dot. Atë ditë u mërzita shumë për faktin se isha një fëmijë i vogël. Atë moment desha të isha një i rritur shumë i fuqishëm. Por pasi kaluan dy vjet, i Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve selem, na dha leje për të marrë pjesë në luftën e Hendekut.

Pejgamberi i donte shumë fëmijët dhe gjithmonë e shfaqte dashurinë që kishte ndaj tyre. Madje, neve nuk na donte si fëmijë, por si shokë dhe lozte me ne.

Një ditë, Pejgamberi ynë i dashur më uli mua në njërin gju të

Tij dhe nipin e dashur, Hasanin në gjurin tjetër. Sytë i shkëlqenin kur na shikonte. Pastaj, befasisht u shfaqën dhëmbët e Tij që ndriçonin si perla, domethënë, po buzëqeshte. Na ledhatoi, na përqafoi të dyve përnjëherë dhe u lut: *"O Zot! Mëshiroji këta të dy! Sepse unë jam shumë i mëshirshëm ndaj tyre!"*

Përgjatë gjithë jetës sime nuk e harroj bukurinë e atij çasti!

## Të dashur fëmijë!

Ju ndoshta nuk keni marrë pjesë në luftëra bashkë me të Dërguarin e Allahut, salallahu alejhi ve selem. Ju nuk e keni parë fytyrën e bukur të Tij, por mos u shqetësoni, sepse nuk keni asnjë arsye për t'u brengosur! Edhe ju mund të bëni gjëra që e lumturojnë Pejgamberin tonë të dashur, sepse Ai i di të gjithë punët e mira dhe të këqija që bën umeti i Tij. Nëse i zbatoni urdhrat e këshillat e Tij dhe largoheni nga gjërat që ka ndaluar, edhe ju mund të bëheni "Hibbu'n-Nebij", domethënë "Fëmijë që i do Pejgamberi".



# ENESI

**- Allahu qoftë i kënaqur me të! -**

## *Shërbëtori i vogël i Pejgamberit (a.s.)*

Unë jam prej myslimanëve medinas. Jam prej atyre që kujtohen të parët kur bëhet fjalë për hixhretin që i Dërguari i Allahut (a.s.), bëri nga Meka në Medine. Ndoshta nuk do më besoni nëse ju them se nëna ime më bëri dhuratë për Pejgamberin, por me të vërtetë që ndodhi kështu! Pasi u njoha me të Dërguarin e Allahut (a.s.), i kam shërbyer plot dhjetë vjet. Unë u bëra shoku dhe ndihmësi i Tij i vogël. Ditët më të bukura të jetës sime, i kalova bashkë me Pejgamberin tonë të dashur. Unë u bëra njëri prej sahabëve që transmetuan më shumë dije në lidhje me të Dërguarin e Allahut (a.s.), ngaqë i mësoja përmendsh ato që thoshte dhe vepronte Ai. Nëse dëshironi, po ju tregoj momentin e njohjes me Pejgamberin:

Ne u njohëm me të Dërguarin e Allahut (a.s.), ditën e parë që erdhi në Medine. Ardhjen e Tij e pritëm me aq entuziazëm, saqë nuk mund t'ua shpjegoj! Ndërkohë që të gjithë po e prisnin me një padurim të madh, u dëgjua një zë: "Shikoni! Po vjen Aiiii!" Në atë moment, njerëzit u ngritën menjëherë dhe u dyndën në rrugë. Njerëzit dyndeshin nëpër rrugët e Medines duke dalë nga shtëpitë dhe dyqanet e tyre të emocionuar e kureshtarë për të pritur Pejgamberin.

Të gjithë me një zë thoshin poezi që tregonin për ardhjen e tij në qytetin tonë. Fjalët nuk mjaftojnë për ta përshkruar gjendjen e Medines atë ditë. Si mund t'ua rrëfej lumturinë që njerëzit kishin në fytyrën e tyre, entuziazmin e shokëve të mi që bërtisnin me të madhe duke thënë: "Erdhi Muhamedi, erdhi Muhamedi." – dhe lotët e gëzimit që u rridhnin nga sytë!

Kur i Dërguari i Allahut (a.s.), erdhi në qytetin tonë, të gjithë medinasit filluan të garonin me njëri-tjetrin për t'i shërbyer Atij. Dikush e shfaqte dashurinë ndaj Pejgamberit duke e ftuar në shtëpi dhe dikush duke i dhënë dhurata të shtrenjta. Nëna ime po



mendonte për të gjitha gjërat e vlefshme që mund t'ia dhuronte Atij, por nuk i shikonte si të përshtatshme dhe hiqte dorë.

Për shkak të brengosjes se nuk po gjente dot dhuratë të përshtatshme për Pejgamberin (a.s.), rrinte dhe e shikonte Atë nga larg. Në një moment më pa mua. Në mendje i kishte ardhur diçka. Buzëqeshi, më kapi për dore dhe më tha:

-Eja të shkojmë!

Pa pasur mundësi për t'i thënë se ku po shkojmë, veten e gjeta

përpara të Dërguarit të Allahut, salallahu alejhi ve selem. Nëna ime thoshte:

-O i Dërguari i Allahut! Unë nuk kam gjë të përshtatshme për t'ua bërë dhuratë Ju! Nëse të jap të gjithë pasurinë, përsëri nuk është e përshtatshme për Ju! Ky fëmijë i vogël, është gjëja ime më e shtrenjtë. Enesi është një fëmijë i mençur. Nëse pranoni, ai do të jetë shërbëtori Juaj.

Menjëherë ngriva në vend. Mua nuk më shkonte aspak ndërmend se nëna ime mund të bënte një propozim të tillë. Befasisht, çoroditja ime m'u kthye në një shqetësim të çuditshëm. Përbrenda më kapi një frikë dhe mendoja: "Po nëse nuk më pranon!" Atë e desha shumë që në shikimin e parë...

Tashmë trupi po më dridhej duke menduar se mos thoshte: "Çfarë ta bëj një fëmijë të vogël!"

I Dërguari i Allahut (a.s.), nuk lëndonte dhe nuk mërziste askënd. Kërkesën e vetme që nëna ime ia shfaqi me gjithë sinqeritetin e saj, nuk e refuzoi. Pas asaj dite, kudo që shkonte Ai, unë e ndiqja dhe nuk i ndahesha si një shërbëtor i vogël.

Ato që kërkonte prej meje, u përpoqa t'i kryeja me një kujdes dhe përpikëri të madhe. Nganjëherë ndodhnin edhe gjëra të gabuara që i bëja pa dashje. Por Pejgamberi ynë i dashur nuk më nxehej asnjëherë kur shikonte se shfaqja ndonjë sjellje të tillë. Përgjatë dhjetë viteve që i kam shërbyer, nuk ma ka tërhequr vërejtjen qoftë edhe një herë. Unë në jetën time nuk kam parë njeri me moral më të lartë se Ai.

I Dërguari i Allahut (a.s.), bëhej shok me fëmijët e vegjël. Pejgamberi ynë i dashur ishte njeriu që lozte më shumë me ne. I Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve selem, kurrë nuk më ka parë si një fëmijë të vogël dhe nuk më ka nënvlerësuar. Nganjëherë më jepte edhe disa detyra që dëshironte të ishin sekret ndërmjet nesh.



Përsëri një ditë, më pati dërguar në një vend. Për këtë arsye, u vonova për t'u kthyer në shtëpi. Kur arrita në shtëpi, nëna më pyeti se përse u ktheva vonë. Unë iu përgjigja:

-I Dërguari i Allahut më dërgoi deri në një vend.

Nëna më pyeti:

-Ku të dërgoi?

-Këtë nuk mund të ta tregoj nënë, sepse  Pejgamberi më tha se kjo ishte një sekret ndërmjet nesh.

Nënës i pëlqeu shumë kjo sjellje dhe më tha: "Të lumtë bir! Mbaji mirë sekretet e të Dërguarit të Allahut dhe mos ia trego askujt!"

Nuk ka asnjë fëmijë që e mëson jetën time dhe të mos dëshirojë të jetë kaq afër Pejgamberit tonë të dashur siç isha unë.

Por ata nuk mund ta kuptojnë edhe të vërtetën se sa dhimbje kemi ndjerë ne kur ndërroi jetë i Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve selem. Ata nuk mund ta dinë se sa i vështirë është të jetuarit pa Atë pasi të ishe mësuar me Të. Ngushëllimi im i vetëm, ishin ëndrrat në të cilat takohesha me Pejgamberin. Pasi Pejgamberi ynë i dashur ndërroi jetë, nuk ka pasur asnjë natë që të mos e shikoja në ëndërr përgjatë gjithë jetës sime. Inshallah, kur ta takoj në ditën e Kiametit, do t'i them: "O i Dërguari i Allahut! Shiko, erdhi shërbëtori Yt i vogël, Enesi!"

**Të dashur fëmijë!**

Unë isha "shërbëtori i vogël" i të Dërguarit të Allahut (a.s.). Në jetën time kam jetuar duke i shërbyer Atij, fesë që i besonte Ai dhe umetit të tij. Kur Pejgamberi ndërroi jetë, ëndrrat që shikoja me Të, u bënë burimi i jetës sime. Nëse i shërbeni fesë që ka sjellë Pejgamberi ynë i dashur dhe bëni vepra të mira për umetin, edhe ju mund të bëheni "shërbëtorë të vegjël të të Dërguarit të Allahut". Ndoshta edhe ju takoheni me Të në ëndrrat tuaja! Para se të harroj, po ju them edhe këtë: Mbajini mirë sekretet, në rregull? Askujt mos ia tregoni sekretet që ju thuhen! Në këtë mënyrë, të dashurit tuaj do t'ju besojnë gjithmonë.



# SEHLI DHE SUHEJLI

**- Allahu qoftë i kënaqur me ta! -**

***Bamirësit e vegjël***

Selamun alejkum të dashur fëmijë! Hixhretin që i Dërguari i Allahut (a.s.), bëri nga Meka në Medine, Enes bin Maliku ua tregoi në formën më të bukur. Unë jam Sehli. Bashkë me vëllain tim, Suhejlin kemi disa kujtime të bukura që duam t'jua tregojmë.

Kur bëhet fjalë për hixhretin, menjëherë ju vjen në mendje Enesi, apo jo? Njëra prej punëve të para që u bë atë ditë të bekuar, ishte ndërtimi i Xhamisë së Pejgamberit. Ja pra, kur bëhet fjalë për këtë ndërtim, të gjithë myslimanëve së pari u vijmë ne në mendje dy vëllezërit jetimë në Medine...

Kur Pejgamberi ynë i dashur erdhi në Medine atë ditë të bekuar, i gjithë populli i Medines dëshironte ta nderonte Atë në shtëpi si mysafir. Por i Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve selem, nuk dëshironte t'i lëndonte njerëzit duke e pranuar propozimin e dikujt dhe duke e refuzuar atë të dikujt tjetër. Nuk donte t'ua thyente zemrën.

Ai mendoi një zgjidhje për të caktuar një shtëpi për të qëndruar pa i lënduar të tjerët. Urdhëroi që deveja e Tij të lihej e lirë. Kudo që të ulej deveja, aty do të bëhej shtëpia për Të. Derisa të ndërtohej shtëpia, Pejgamberi ynë i dashur do të qëndronte si mysafir në shtëpinë e atij që e kishte më afër tokën e shtëpisë së Tij.

Deveja filloi të ecte... Të gjithëve po u rrihte zemra fort! Vallë, ku do të ulet... Njerëzit bënin lutjet më të sinqerta që u vinin nga zemra, duke thënë: "Sa mirë do të ishte sikur të ulej në tokën tonë dhe afër shtëpisë sonë!"

Por çfarë të shikonim! Deveja e bekuar, papritur erdhi dhe u ul në tokën tonë! Nuk mund t'u besonim syve! Për pak sa nuk më ra të fikët nga emocioni! Në momentin kur do të thosha: "O Zot! Falënderimet e pafundme qofshin për Ty!" – për fat të keq, deveja u ngrit përsëri dhe filloi të ecte. U bëmë si të hutuar! Ah moj deve e bukur! Ah sikur të qëndroje aty! Sa mirë do të ishte!



Atë që ndodhi më vonë, e dini edhe ju. Deveja e bukur e të Dërguarit të Allahut, salallahu alejhi ve selem, shkoi dhe u ul në tokën afër shtëpisë së Hazretit Ebu Ejjub el-Ensarit. Edhe Pejgamberi ynë i dashur vendosi të qëndronte si mysafir në shtëpinë e Ejjubit. Sidoqoftë, pikëllimi ynë nuk zgjati shumë. I Dërguari i Allahut (a.s.), pati dhënë një vendim që na gëzoi shumë. Myslimanëve që kishte përreth, u tha: *“Para se të bëhet shtëpia Ime, le të ndërtojmë një xhami të bukur për Medinen në vendin ku u ul deveja!”*

Aq sa u pikëlluam, ngaqë nuk e morëm dot si mysafir të Dërguarin e Allahut, aq u gëzuam edhe për këtë propozim që bëri Ai.

Kur të Dërguarit të Allahut (a.s.), i thanë se toka na përkiste neve, Ai dëshiroi ta blinte atë nga ne duke na dhënë kundërvlerën e tokës. Ky propozim na pikëlloi shumë. Menjëherë i thamë:

-O i Dërguari i Allahut! Ne e falim me gjithë dëshirë tokën tonë për xhaminë.

Pejgamberi nuk dëshironte ta pranonte propozimin tonë, sepse i patën thënë se ne ishim dy fëmijë jetimë. Sado që këmbëngulëm, përsëri nuk pranoi. Tokën e bleu duke na paguar paratë, ngaqë shqetësohej se në të ardhmen mund të binim në gjendje të vështirë.

Për ne ishte nder i madh që Xhamia e Pejgamberit po ndërtohej në tokën tonë. Sado që ta falënderojmë Allahun Teala për këtë nder të madh, përsëri është pak!

### Të dashur fëmijë!

Sado që ta falënderojmë Allahun e Lartësuar për blerjen e tokës sonë që të ndërtohej Xhamia e të Dërguarit të Allahut (a.s.), përsëri është pak! A ka gjë më të bukur se sa të bëhemi shkak për veprat që i pëlqen dhe e kënaqin Zotin? Të dashur fëmijë! Edhe ju bëni shumë vepra të mira! Jepni kontributin tuaj në çdo vepër të mirë që mund të bëhet! Po ashtu, merrni parasysh faktin se çfarë bëri së pari i Dërguari i Allahut kur erdhi në Medine: Pra, ndërtoi një xhami para se të bënte shtëpinë e Tij. Përse? Sepse në një vend ku jetojnë myslimanët, xhamia është ndërtesa më e rëndësishme. Përse? Sepse namazet duhet t'i falim me xhemat.



# HASANI

**- Allahu qoftë i kënaqur me të! -**

***Nipi i Pejgamberit (a.s.)***

Sigurisht që ju më njihni mua, të dashur fëmijë! Unë jam Hasan bin Aliu. Djali i madh i vajzës së dashur të Muhamed Mustafasë, salallahu alejhi ve selem, Fatimes. Unë kam edhe një vëlla një vit më të vogël që quhet Husejn. Pasardhja e Pejgamberit tonë të dashur vazhdoi me mua dhe vëllain tim. Fëmijët e mi dhe pasardhësit e tyre do të quhen "të nderuar".

Allahu na dha një mirësi të madhe duke na bërë nipër të të Dërguarit të tij. Por për fat të keq, ne nuk e kujtojmë shumë mirë Pejgamberin tonë të dashur, ngaqë ishim shumë të vegjël kur Ai ishte gjallë.

Kur i Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve selem, ndërroi jetë, unë isha shtatë vjeç. Kujtimet që kam me gjyshin tim të dashur, janë thjesht disa gjëra që nuk më kujtohen qartë. Ne përjetuam një dhimbje shumë të madhe, ngaqë e humbëm gjyshin tonë të dashur. Mallëngjimin për Pejgamberin tonë të dashur, i cili ishte gjyshi më i mirë, e ndjemë në zemër përgjatë gjithë jetës sonë.

Ju dëshironi t'ju tregoj për Pejgamberin. Ai kishte një dashuri të veçantë kundrejt nesh, sepse Husejni dhe unë ishim nipërit e dashur të Tij. Njeriu i dashka shumë nipërit e tij. Edhe gjyshi ynë, na donte shumë ne. Na merrte në krahë dhe na vinte mbi shpatullat e Tij. Na puthte, na ledhatonte dhe nganjëherë na mbartte në kurriz. Ai lozte me ne sikur të ishim shokë dhe na i plotësonte të gjitha dëshirat.

Mua nuk më kujtohet shumë mirë, por Enesi thotë: Një ditë, unë paskam qenë ulur në gjurin e të Dërguarit të Allahut.



Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem, paska qenë duke kuvenduar me sahabët e Tij në xhami. Herë herë e kishte ndërprerë kuvendin dhe më kishte puthur mua. Pastaj, atyre që ndodheshin aty, u kishte pas thënë: *"Unë e dua shumë këtë."*

Një ditë tjetër, kur i Dërguari i Allahut (a.s.), kishte qenë duke falur namaz, unë i kisha shkuar pranë. Kur kishte qenë në sexhde, unë i kisha hipur në Kurriz. Ai ndaj meje nuk ishte nervozuar. Po ashtu, edhe namazin nuk e kishte prishur. Më kishte kapur, ishte ngritur në këmbë dhe e kishte vazhduar namazin edhe pse unë kisha qenë në kurrizin e Tij.

Nganjëherë unë i kisha hyrë ndërmjet këmbëve dhe i isha sjellë rreth e rrotull gjyshit kur falte namaz. Mua nuk më kishte penguar asnjëherë.

Unë i kujtoj me vështirësi ditët kur më merrte mbi supe dhe më shëtiste. Pastaj më merrte në krahë dhe nganjëherë lutej: *"O Zot! Unë e dua këtë fëmijë! Duaji edhe ti ata që e duan atë!"*

Njëri prej sahabëve të mëdhenj na pati treguar: Një ditë, kur i Dërguari i Allahut (a.s.), kishte qenë duke më shëtitur mua mbi supin e Tij, njëri prej sahabëve na kishte parë dhe kishte thënë:

-O ti fëmijë! Sa i mirë që është mbartësi mbi të cilin ke hipur!"

Ndërsa gjyshi im i ishte përgjigjur sahabit: *"Sa hipës i mirë është edhe ai."*

Më pati treguar babai im, Aliu, Allahu qoftë i kënaqur prej tij: Një mbrëmje, i Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve selem, kishte qëndruar në shtëpinë tonë. Unë dhe vëllai im, Husejni kishim fjetur. Një çast, unë kisha pasur shumë etje, isha zgjuar



dhe kisha kërkuar ujë. Gjyshi im i dashur, menjëherë ishte ngritur dhe më kishte sjellë ujë. Në ato momente, kishte qenë zgjuar edhe vëllai im, Husejni. Kur kishte dashur të pinte ujin që gjyshi e kishte sjellë për mua, gjyshi nuk ia kishte dhënë ujin atij, por mua.

Nëna ime e kishte parë këtë dhe i kishte thënë:

-Baba! Nipin tuaj, Hasanin e doni më shumë më duket!

Pejgamberi ynë i dashur, ishte kthyer nga nëna ime dhe i kishte dhënë këtë përgjigje:

-Jo, ujin ia dhashë Hasanit, jo ngaqë e dua më shumë, por ngaqë e kërkoi i pari.

Gjyshi ynë i dashur na donte shumë neve dhe kurrë nuk bënte ndarje ndërmjet nipërve.

## Të dashur fëmijë!

Atë kohë, nganjëherë kemi bërë edhe gabime, ngaqë ishim shumë të vegjël. Për shembull, kur gjyshi kishte falur namaz, e kishim shqetësuar nga pak. Edhe pse i Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve selem, nuk na është nxehur asnjëherë neve, ju mos i shqetësoni prindërit, gjyshërit, gjyshet, vëllezërit dhe motrat kur të falin namaz. Mos i shqetësoni ata përgjatë ibadetit. Mos harroni se kalimi para atij që është duke falur namaz, nuk është një sjellje e duhur. Por vëllezërit apo motrat tuaja të vogla mund të vijnë dhe të kenë dëshirë të luajnë me ju ndërkohë që ju po faleni. Atëherë edhe ju i trajtoni ata me dhembshuri e mëshirë si i Dërguari i Allahut (a.s.). Kështu që mos i nxehni dhe mos i lëndoni vëllezërit dhe motrat tuaja! Në rregull fëmijë?



# HUSEJNI

**- Allahu qoftë i kënaqur me të! -**

## *Trimi i vogël*

Unë jam Husejn bin Aliu… Vëllai i Hasanit, domethënë, djali i vogël i Fatimes dhe nipi i vogël i Pejgamberit tonë të dashur, Muhamed Mustafasë, salallahu alejhi ve selem. Kur i Dërguari i Allahut (a.s.), ndërroi jetë, unë isha më i vogël se vëllai im. Atë kohë isha gjashtë vjeç.

Ato që mbaj mend në lidhje me Krenarinë e Gjithësisë, për fat të keq, janë gjëra të vogla që njeriu mezi i kujton nga vitet e para të fëmijërisë së tij.

Kur të rriteni dhe të bëheni të mëdhenj, në faqet plot pikëllim të historisë Islame, do më njihni si "Dëshmori i Kerbelasë". Pasardhësve të mi që vazhdojnë me fëmijët e mi, u thuhet "Sejjid".

Ju dëshironi t'ju tregoj për kujtimet e bukura që i kam përjetuar me të Dërguarin e Allahut, sallallahu alejhi ve sellem, apo jo? Sigurisht se do t'ua tregoj. Kur gjyshi i dashur kishte falur namaz, edhe unë nuk kisha bërë pak gabime!

Më pati treguar Abdullah bin Mes'udi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij: Një ditë, bashkë me vëllain e madh, kishim hipur mbi kurrizin e gjyshit tonë. Sahabët që kishin ndodhur në xhami, kishin dashur të na ndalonin. Pejgamberi ynë i dashur ua kishte bërë me shenjë atyre pa e prishur namazin që të mos përziheshin. Pasi e kishte mbaruar namazin, na kishte marrë në krahë dhe u kishte thënë shokëve të Tij: *"Kushdo që të më dojë Mua prej jush, le t'i dojë edhe këta të dy!"*

Edhe një ngjarje të ngjashme me këtë, na e pati treguar

Enesi: Një ditë tjetër, kur i Dërguari i Allahut (a.s.), kishte qenë duke falur namaz, ne përsëri i kishim hipur në kurriz. Gjyshi ynë e kishte zgjatur sexhden derisa ne kishim zbritur nga kurrizi i Tij.

Ata që kishin ndodhur aty, kishin thënë:

-O i Dërguari i Allahut! Ne u bëmë merak kur e zgjatët sexhden!

Ndërsa gjyshi ynë i dashur, u ishte përgjigjur: *"Kur fëmijët më hipën në kurriz, pata frikë mos rrëzoheshin."*

Një ditë tjetër, bashkë me vëllain kishim shkuar në xhami. Atë ditë kishte qenë ditë feste ose ditë e premte. Kjo nuk më kujtohet mirë.

I Dërguari i Allahut (a.s.), kishte qenë duke mbajtur hytben. Gjyshi ynë na kishte parë se ne kishim pas hyrë në xhami duke u rrëzuar. Kështu që e ndërpreu në mes hytben, zbriti nga minberi dhe erdhi pranë nesh. Na përqafoi dhe na mori në krahë. Atyre që ishin duke falur xhumanë në xhami, u tha: *"Allahu i Madhëruar thotë në një ajet fisnik:* ***'Pasuria dhe fëmijët tuaj janë vetëm sprovë për ju..."*** (Tegabun, 15) *Zoti ynë ka thënë të vërtetën. Kur e pashë Hasanin dhe Husejnin, nuk rezistova dot. Për këtë arsye, zbrita nga minberi dhe shkova pranë tyre.*

Pastaj, i Dërguari i Allahut (a.s.), e kishte vazhduar hytben.



Edhe një kujtim tjetër me Pejgamberin tonë të dashur: “Gjyshi ynë i dashur, salallahu alejhi ve selem, kishte qenë i ftuar në një vend. Kur kishte kaluar rrugës me shokët e Tij, më kishte parë mua. Unë i kisha hapur krahët dhe kisha vrapuar drejt gjyshit. Edhe Pejgamberi ynë i dashur i kishte hapur krahët dhe kishte ardhur drejt meje. Unë papritur kisha ndërruar drejtim dhe kisha filluar të vrapoja në një anë tjetër. Kisha dashur të loznim me njëri-tjetrin duke më ndjekur. Edhe gjyshi im kishte vrapuar pas meje dhe kishte marrë pjesë në lojën time. Kjo ndjekje nuk kishte zgjatur shumë,



sepse në fund, gjyshi më kishte kapur. Më kishte përqafuar dhe kishte thënë: *"Husejni është prej meje dhe Unë jam prej Husejnit."*

Këtë nuk e harroj asnjëherë: Një ditë, gjyshi na pati vënë në mundje mua me vëllain tim. Ai mbante anën e vëllait, e inkurajonte dhe i mësonte taktika. Nëna ime e pa se Pejgamberi mbante anën e vëllait tim, Hasanit. Ajo u shqetësua se mos mërzitesha unë dhe i tha:

-O i Dërguari i Allahut! Gjithmonë mbani anën e Hasanit! A ka ndonjë shkak të veçantë që e bëni këtë? I Dërguari i

Allahut (a.s.), i tha nënës sime: *"A nuk e shikon, o Fatime! Edhe Xhebraili mban anën e Husejnit dhe i jep të njëjtat taktika!"*

### Të dashur fëmijë!

Gjëja për të cilën jemi mërzitur më shumë në jetë vëllai im, Hasani dhe unë, është fakti se nuk kemi jetuar me të Dërguarin e Allahut në moshë më të madhe. Ne nuk kaluam kohë të mjaftueshme me Të kur ishte gjallë dhe nuk e njohëm mjaftueshëm Atë. Por kishte edhe një rrugë tjetër për ta njohur Pejgamberin, salallahu alejhi ve selem. Ne gjithmonë e njohëm Pejgamberin tonë të dashur me ato që na tregonin të mëdhenjtë tanë, të cilët kishin dijeni rreth gjyshit. Shpeshherë u thoshim të mëdhenjve:

-Ju lutemi! A mund të na tregoni për Gjyshin tonë?

Në këtë mënyrë, ata fillonin të na tregonin për Gjyshin tonë të dashur...

Si thoni? A dëshironi edhe ju ta njihni më nga afër mbretin e pejgamberëve? Atëherë, kërkoni nga të mëdhenjtë tuaj t'u tregojnë për të Dërguarin e Allahut!

Unë quhem Umame. Jam vajza e Hamzait, të cilin e njihni me mbiemrin “I nderuari i dëshmorëve”. Ngaqë babai im, Hamzai është xhaxhai i të Dërguarit të Allahut (a.s.) edhe unë jam e afërme e Tij. Kur babai ynë u shpërngul nga Meka në Medine, ne patëm ngelur në Mekë. Ditët i kaluam me shumë vështirësi. Veçanërisht, kur babai ynë, Hamzai ra dëshmor në Luftën e Uhudit dhe ne ngelëm jetimë, ditët tona në Mekë bëheshin edhe më të vështira.

Ju nuk mund ta dini se çdo të thotë të jesh një vajzë e vogël, që jeton ndërmjet politeistëve, që nuk i besojnë fesë islame! Gjëja më e turpshme e kësaj bote për një baba që adhuronte idhujt në Mekë, ishte lindja e një vajze. Ai që shtohej vajzë, nuk jetonte dot me këtë turp dhe pas disa ditësh, e merrte vajzën e vogël dhe e varroste të gjallë në tokë. Kjo vazhdoi kështu derisa erdhi Islami. Ne vajzat, e fituam vlerën dhe nderin që meritonim, vetëm pasi erdhi Islami.

Pa imagjinojeni pak tani gjendjen time! Një vajzë e vogël në një qytet plot njerëz që adhuronin idhujt dhe mbi të gjitha, pa baba... A mund ta mendoni se çfarë vuajtjesh jam detyruar të duroj?

Ndërkohë që jeta jonë vazhdonte me shumë vështirësi në Mekë, një ditë erdhën myslimanët në qytetin tonë. I Dërguari i Allahut (a.s.), pati bërë një marrëveshje me mekasit. Mekasit u kishin dhënë tri ditë leje besimtarëve për të kryer haxhin. Të gjithë ishim të gëzuar, por ditët e numëruara kaluan shumë shpejt. Myslimanët po largoheshin nga Meka. Edhe unë e pata dhënë vendimin tim. Do të shkoja te Muhamedi, salallahu

alejhi ve selem dhe do t'ia tregoja një nga një vuajtjet që pata hequr. Po ashtu, do t'i kërkoja të më shpëtonte prej aty.

Pikërisht në momentin kur Pejgamberi ynë i dashur po largohej nga qyteti, vrapova pas devesë së tij dhe i thirra me të madhe:

-Xhaxha! Xhaxha!

Kur i Dërguari i Allahut u kthye pas dhe më pa mua, buzëqeshi dhe më pyeti: *"Çfarë ka ndodhur Umame?"*

Të gjitha ato që do t'i thosha, pothuajse i harrova. Isha shumë e emocionuar. Fjalët sikur më ngecnin në fyt. Vetëm munda t'i thosha:

-Xhaxha, ku po shkon duke më lënë mua këtu?

Nëna, babai dhe shpirti im i qofshin falë Atij! M'i fshiu lotët që kisha në faqe, më kapi për dore, më hipi në devenë e vajzës së tij, Fatimes dhe më mori në Medine.

Ardhja ime në Medine u prit si një ngjarje e jashtëzakonshme. Babai im dëshmor, Hamzai, ishte një njeri që e donin shumë të gjithë myslimanët. Kur arrita në Medine, të gjithë më pritën me dhembshuri dhe dashuri. Unë as që e mendoja dot se do pritesha kështu në Medine. Po ashtu, më ishin bërë edhe disa të afërm të rinj.

I Dërguari i Allahut (a.s.), myslimanët medinas i kishte bërë vëllezër me myslimanët mekas. Edhe babain tim e kishte shpallur vëlla me Zejd bin Harithen. Xhaxhai im i ri, Zejdi i



thoshte Pejgamberit tonë të dashur:

-O i Dërguari i Allahut! Hamzai ishte vëllai im. Përkujdesja ndaj vajzës së tij është detyra ime.

Ndërsa djali i xhaxhait tim Ebu Talibit, Aliu kundërshtonte:

-Nuk bën, o i Dërguari i Allahut! Umame është vajza e xhaxhait tim, Hamzasë. Përkujdesja ndaj saj është detyra ime.

Ndërsa vëllai i madh i Aliut, Xhaferi nuk pranonte në asnjë lloj mënyre dhe thoshte:



-Unë jam djali i xhaxhait të Umames. Mbi të gjitha, bashkëshortja ime Esma binti Umejsi është tezja e Umames. Tezja është si nëna. Për këtë arsye, përkujdesja ndaj saj është detyra ime.

Unë nuk u besoja dot syve të mi! Ndërkohë që një baba

politeist nuk e mëshironte vajzën e tij dhe e varroste të gjallë në tokë, myslimanët garonin, madje debatonin për ta marrë nën mbrojtje dhe për t'u përkujdesur për një vajzë, veçanërisht për një vajzë jetime. Pata ngelur ndërmjet tre vetave. Pothuajse si një thesar i shtrenjtë dhe i pandashëm. Më së fundi, shpëtimtari im, Pejgamberi ynë i dashur i dha fund këtij debati. Të gjithë i lavdëroi dhe ua zbuti zemrat. Por detyrën për përkujdesjen ndaj meje, ia dha Xhaferit i cili ishte djali i xhaxhait tim dhe bashkëshorti i tezes sime. Ah, sikur ta shikonit gëzimin e Xhaferit! Ai filloi të rrokullisej nga gëzimi si një fëmijë.

### Të dashur fëmijë!

I Dërguari i Allahut (a.s.), u bë një pikë kthese në jetën time. Ndërkohë që përpiqesha të jetoja në kushte shumë të këqija në Mekë, më kapi për dore, më shpëtoi dhe së bashku hodhëm hapat drejt një jete të ëndërrt në Medine. Edhe ju, kapini për dore vajzat e vogla që luftojnë për të jetuar nën kushte të vështira, në mënyrë që edhe ato të jetojnë bukur e në paqe. Ndoshta nuk keni mundësi ta bëni këtë. Atëherë, ndihmojini dhe shfaqni mirësi, sado e vogël qoftë ajo, ndaj vëllezërve dhe motrave tuaja në lagje apo në shtëpinë e fëmijës. Mos harroni të luteni për vajzat jetime, sepse Allahu i Lartësuar, në veçanti i pranon lutjet e fëmijëve!



# XHEMRE

**- Allahu qoftë i kënaqur me të! -**

## Rroba dhuratë për Pejgamberin

Unë jam Xhemreja. Vajza e Halid bin Saidit, i cili ishte njeriu i gjashtë që u nderua me Islamin. Të dashur fëmijë! Edhe ju e dini shumë mirë se në vitet e para kur erdhi Islami, myslimanët përjetuan tortura të mëdha në Mekë. I Dërguari i Allahut (a.s.), u dha leje atyre që të shpërnguleshin për në Abisini, domethënë, në Xhibutin dhe Etiopinë e sotshme. Babai im është njëri prej myslimanëve që u shpërngulën për në Abisini. Unë kam lindur atje. Kur myslimanët që u shpërngulën për në Medine formuan shtetin, edhe ne u kthyem në Medine. Na pritën me një gëzim të madh. Në këtë qytet të ndritshëm, Medine, filluam një jetë të re.

Juve dua t'ju tregoj për të Dërguarin e Allahut, salallahu alejhi ve selem, veçanërisht si njëra prej vajzave të vogla që Pejgamberi donte shumë.

Nëse më pyesni se përse i Dërguari i Allahut më donte në veçanti, unë ju përgjigjem: Unë kam lindur në Abisini. Prandaj, Pejgamberi ynë i dashur kishte një dashuri të veçantë kundrejt meje.

Megjithëse i Dërguari i Allahut (a.s.), i donte të gjithë fëmijët, shfaqte një dashuri të veçantë kundrejt fëmijëve vajza.

Akoma më kujtohet. Kur isha një vajzë e vogël, bashkë me babain tim shkuam për të vizituar Pejgamberin tonë të dashur. Kur babai po fliste me të Dërguarin e Allahut, salallahu alejhi ve selem, unë vrapoja rreth e rrotull. Një herë kalova pas



Pejgamberit. Ngaqë supin dhe një pjesë të shpinës e kishte të pambuluar, i dallohej vula e profetësisë. Si të gjithë fëmijëve të tjerë edhe mua më bëri shumë përshtypje. U mbështeta në shpinën e bekuar të Pejgamberit tonë të dashur dhe fillova të luaja me vulën e profetësisë...

Babai im u turpërua shumë! Më mori pranë dhe nuk më

la të lozja me vulën e profetësisë. Por i Dërguari i Allahut (a.s.), nuk e lejoi babain tim ta bënte këtë. Unë vazhdova të luaja sipas dëshirës sime.

I Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve selem, i donte shumë fëmijët vajza. Mos thoni se çfarë ka interesante në këtë! T'i donit aq shumë fëmijët vajza sa t'i lejonit të luanin me ju, para pesëmbëdhjetë vitesh kur ato varroseshin të gjalla në tokë dhe në një vend ku njerëzit turpëroheshin të kishin vajza... Kjo në atë kohë, ishte një gjë që askush nuk mund as ta imagjinonte!

Një ditë, më pati treguar njëra prej shoqeve të mia: Shoqet e mia ishin dyndur në rrugë për të pritur të Dërguarin e Allahut kur ishte shpërngulur (kishte bërë hixhret) nga Meka në Medine.  Ato kishin recituar poezi të bukura për ardhjen e Tij. Kur Pejgamberi ynë i dashur kishte shkuar pranë tyre, u kishte thënë: *"Vajza të vogla! A më doni Mua?"*

Shoqet e mia kishin thënë të gjitha me një zë:

-Pooooo! Ty të duam shumë, o i Dërguari i Allahut! Pastaj kishin filluar të hidheshin dhe të rrotulloheshin rreth Tij plot gëzim e hare. Pejgamberi ishte lumturuar aq shumë, saqë shoqja ime thoshte: "Nuk mund ta përshkruaj!" Fytyra i kishte ndriçuar si hëna katërmbëdhjetëshe dhe përsëri i ishin shfaqur dhëmbët e Tij të bardhë si perla. Me buzëqeshjen më të bukur në botë, kishte thënë: *"Edhe Unë, për Zotin edhe Unë ju dua shumë!"*

I Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve selem, ishte aq i



afërt me fëmijët, saqë njëherë, kur pa disa fëmijë që garonin më njëri-tjetrin në rrugë, u bashkua me ta për të marrë pjesë në gëzimin e tyre.

Njëherë tjetër, Pejgamberit iu bë dhuratë një copë e bukur dhe e stolisur. Kur i Dërguari i Allahut, alejhi's-selam, po mendonte se çfarë të bënte me të, në mendje i kisha ardhur unë. Dërgoi dikë që të më thërriste dhe ma bëri dhuratë mua. U gëzova aq shumë, saqë nuk mund ta përshkruaj me fjalë. Sikur e gjithë bota u bë e imja. E rëndësishme nuk ishte

vlera e copës. Ajo që më bëri të fluturoja nga gëzimi, ishte fakti që i Dërguari i Allahut më ka kujtuar mua dhe më ka bërë dhuratë. Atë ditë nuk e kam harruar asnjëherë përgjatë gjithë jetës sime!

### Të dashur fëmijë!

A ka gjë më të bukur në këtë botë se sa të duash dhe të duhesh nga të tjerët? Të duash është diçka e bukur. Po ashtu, edhe të duhesh nga të tjerët... Veçanërisht të shprehurit e dashurisë që njerëzit ndjejnë kundrejt njëri-tjetrit dhe thënia "unë të dua ty", është më e bukur se çdo gjë. A nuk na thotë të njëjtën gjë edhe i Dërguari i Allahut? "Jepini dhurata njëri-tjetrit!" Mos harroni se, kur njerëzit që e duan njëri-tjetrin shkëmbejnë dhurata në mënyrë reciproke, atyre u shtohet më shumë dashuria që kanë, edhe pse këto dhurata mund të jenë gjëra të vogla. Atëherë edhe ju, siç ka vepruar edhe i Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve selem, u thoni njerëzve të dashur se i doni! Jepuni atyre dhurata, edhe nëse janë të vogla!

Unë jam Beshiri. Biri i Akrabes, që ra dëshmor në Luftën e Uhudit. Faktikisht, emri im i parë ka qenë Buxhejr, por i Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve selem, ma ndërroi emrin dhe më quajti Beshir.

Kur e humba babain, isha një fëmijë i vogël. U pikëllova shumë dhe për ditë të tëra, zemrën ma dogji dhimbja e mungesës së babait. Por në çdo gjë që i ndodh njeriut, ka një mirësi! Me të vërtetë, ashtu ndodhi. Allahu i Lartësuar e mori babain tim dhe e futi në xhenet. Ndërsa mua, pasi më bëri të qaja pak, më dha mirësinë më të bukur që mund të përjetohet në këtë botë. Të urtët thonë: "Nëse Zoti të bën të qash, përsëri të bën të qeshësh!.." Ja, kështu ndodhi!

Ju tashmë jeni kureshtarë për ato që më kanë ndodhur, apo jo? Atëherë po ju tregoj:

Nuk pati kaluar shumë kohë nga humbja e babait tim. Festa e parë që do kaloja pa të, pati ardhur. Të gjithë fëmijët gëzohen, vrapojnë, qeshin dhe dëfrehen nëpër festa. Përreth kisha shumë fëmijë, që në fytyrë kishin emocionin dhe gëzimin e festës... Kishin veshur rroba shumë të bukura dhe po loznin lojëra shumë argëtuese. Më thërrisnin edhe mua, por unë nuk mund të vrapoja dhe të lozja.

Nëna ime u martua me dikë tjetër, ngaqë babai ra dëshmor dhe familja ngeli në gjendje shumë të vështirë. Ndërsa njerku im nuk interesohej dot mjaftueshëm për mua. Ja pra, të gjitha këto dhimbje që erdhën njëra pas tjetrës, mjaftonin për të shpërthyer

furtunat e zisë në zemrën time të vogël atë mëngjes feste.

U ula në një qoshe dhe duart i kisha vënë në kokë. Po qaja në heshtje. Ndërkohë që po përpiqesha ta ndaloja dhimbjen në këtë festë të parë që po kaloja pa babain, vura re se dikush po qëndronte pranë meje dhe po më shikonte. Kur e ngrita kokën me sy të përlotur, pashë se ai ishte i Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve selem. Më tha: *“Pse po qan në këtë ditë të bukur? Pse nuk luan bashkë me fëmijët e tjerë, bir?”*

Njeriu i vetëm që mund të më ngushëllonte në atë ditë të dhimbshme, ishte Pejgamberi ynë i dashur. Brengosjen që më pikëllonte dhe që ma ulte kokën, e ndava me të Dërguarin e Allahut (a.s.), duke menduar se mund të kishte ndonjë zgjidhje për këtë. I thashë: “Babai im ka rënë dëshmor në Uhud, o i Dërguari i Allahut! Nëna dhe njerku im, nuk mund të interesohen mjaftueshëm për mua.”

Pasi i thashë kështu, në shikimin plot mëshirë të të Dërguarit të Allahut ndjeva një dhimbje të thellë, të paktën sa brengosja ime. Ma ledhatoi kokën plot dhembshuri dhe më tha: *“Eja të bëjmë një marrëveshje me ty! Mjafton që ti të mos mërzitesh më shumë. Si thua, sikur Unë të jem babai yt, Aishja nëna jote, Fatimja motra jote dhe Hasani e Husejni vëllezërit e tu? Pranon?* Nga emocioni i thashë:

-Çfaaarë? Me të vërtetë, o i Dërguari i Allahut?

Menjëherë e mblodha veten dhe iu përgjigja:



-Si të mos pranoj, o i Dërguari i Allahut! Nëna, babai dhe jeta ime të qofshin falë! Këtë e pranoj më gjithë zemër!

Pejgamberi ynë i dashur u gëzua shumë. Ma ledhatoi kokën edhe një herë. Më çoi në shtëpi. Aty më veshën rroba të pastra. Mi krehën flokët dhe më hodhën erë të mirë. Shokët e mi të cilët më panë duke dalë me rroba të reja dhe duke buzëqeshur, menjëherë vrapuan dhe erdhën tek unë. Secili prej tyre më pyeste se çfarë ndodhi kështu befasisht. Kur ua tregova ato që



ndodhën, të gjithë fëmijët në Medine më shikonin me lakmi dhe zemra u rrihte fort duke dashur të ishin në vendin tim. Ata thoshin:

-Ah sikur edhe babai im të kishte rënë dëshmor në Uhud, në mënyrë që edhe unë të hyja në familjen e Pejgamberit!

Atë ditë, i Dërguari i Allahut, më pati ledhatuar kokën. Pastaj, a e dini se çfarë ndodhi në jetën time? Flokët në vendin ku më

preku dora e bekuar e të Dërguarit të Allahut, nuk u thinjën asnjëherë. Ndërsa flokët në vendin ku nuk më kishte përkëdhelur, u bënë të bardhë si bora. Sa herë që shihesha në pasqyrë, më kujtohej Ai!

### Të dashur fëmijë!

Pasi babai im ndërroi jetë, u mërzita aq shumë, saqë pandeha se fytyra ime nuk do buzëqeshte më kurrë. E gjithë bukuria e mëngjesit të një feste plot hare, nuk mjaftonte për ta bërë fytyrën time të pikëlluar të qeshte. Por kur i Dërguari i Allahut, alejhi's-selam, erdhi, më kapi për dore dhe më shpëtoi nga të gjitha brengat e mia, çdo gjë ndryshoi në çast. Edhe unë, këtë ju këshilloj ju fëmijë. E dini? Pa nënë dhe baba, festa nuk kalon aspak mirë. Çfarëdo që të them tani, nuk ka vlerë. Këtë më së miri e dinë ata që e kanë përjetuar. Nëse dëshironi, një ditë feste mund të vizitoni një shtëpi fëmije bashkë me të mëdhenjtë tuaj. Ju e keni në dorë t'i bëni vëllezërit tuaj atje të përjetojnë gëzimin dhe harenë e festës.



# FADLI

**- Allahu qoftë i kënaqur me të! -**

## *Mësimi mbi nderin nga i Dërguari i Allahut*

Unë jam djali i xhaxhait të të Dërguarit të Allahut, Abbasit. Domethënë, edhe unë jam njëri prej të afërmve të Pejgamberit (a.s.). Emri im është Fadl. Në haxhin e lamtumirës së Pejgamberit tonë të dashur, salallahu alejhi ve selem, hipa me Të në të njëjtën deve. Ngaqë isha ulur pas Pejgamberit, më dhanë llagapin "Redifu'r-Rasul", domethënë "shoku i Pejgamberit në yzengji".

Edhe unë kam dy kujtime të bukura që i kam përjetuar me Pejgamberin tonë të dashur. Nëse më lejoni, dua t'i ndaj me ju:

Një ditë, Pejgamberi ishte ftuar në një vend. Edhe unë bashkë me babain shkuam me Të. I Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve selem, po kuvendonte me sahabët e Tij, domethënë me shokët që i kishin besuar dhe u thoshte atyre gjëra shumë të bukura rreth mirësive të fesë sonë. Ah sikur t'i shikonit shokët e Tij kur e dëgjonin! Ata e dëgjonin Pejgamberin tonë të dashur në mënyrë të qetë dhe pa lëvizur si një njeri që i është ulur ndonjë zog në kokë dhe nuk dëshiron ta trembë.

Kuvendi i bukur i Pejgamberit që na ngjalli shpirtrat tanë, mbaroi. Aspak nuk e kuptuam se si kishte kaluar koha. Të gjithë thoshin me vete: "Ah sikur të vazhdonte edhe pak", - por askush nuk guxonte t'ia thoshte një gjë të tillë.

I zoti i shtëpisë, në ato momente i dha diçka për të pirë të Dërguarit të Allahut.

I Dërguari i Allahut (a.s.), kishte një zakon: Pasi pinte

diçka, u jepte të gjithë shokëve për të pirë, duke filluar nga ata që ishin ulur në të djathtë.

Tha "bismillahi'rr-rrahmani'rr-rrahim" dhe pasi piu dy gllënjka nga ajo që i dha i zoti i shtëpisë, do t'i jepte për të pirë atij që kishte në të djathtën e Tij, siç e kishte zakon. Por i Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve selem, vuri re se në të djathtën e tij, isha ulur unë! Pa në anën e majtë. Aty ishin ulur sahabët më të mëdhenj!

Edhe pse isha fëmijë, sipas rregullit ishte e drejta ime të pija i pari, ngaqë isha ulur në të djathtën e Pejgamberit. Por i Dërguari i Allahut (a.s.), ngaqë nuk donte të prekeshin shokët e Tij me moshë më të madhe që ishin ulur në anën e majtë, më pyeti me plot mirësjellje: *"Bir! Nëse më jep leje, këtë pije së pari po ua jap të mëdhenjve, në rregull?"*

Menjëherë në mendje më erdhi kjo: Nëse unë pi i pari, qumështi që do pija ishte ai që ka lënë Pejgamberi, salallahu alejhi ve selem. Madje mund ta pija pa e humbur vendin ku kishte pirë Ai dhe duke i vendosur buzët aty ku i pati vendosur Ai. Një mundësi e tillë, kush e di, mund të vinte dhe mund të mos vinte më për mua! Unë nuk pranova dhe i thashë me një sjellje të mirë:

-Nuk bën, o i Dërguari i Allahut! Askujt nuk dua t'ia jap pjesën time që më është dhënë nga ju! Nëse më jepni leje, së pari dua të pi vetë.

Kjo zgjuarsia ime, u pëlqeu edhe sahabëve të tjerë që



ishin aty. Ata u gëzuan që i Dërguari i Allahut dëshiroi t'ua jepte atyre në fillim, por edhe përgjigja ime u pëlqeu dhe më ledhatuan kokën. Pejgamberi buzëqeshi dhe së pari ma dha mua qumështin që kishte në dorë.

Sigurisht se i Dërguari i Allahut (a.s.), nuk u soll gjithmonë kështu me mua. Një herë bëra një gabim, për fat të keq. Atëherë më qortoi në mënyrën më të përshtatshme. Kur Ai shikonte një sjellje të mirë, menjëherë e vlerësonte, ndërsa



kur shikonte ndonjë gjë të gabuar, menjëherë e qortonte dhe nuk e nënvlerësonte.

Më sipër ju thashë se në haxhin e lamtumirës hipa në të njëjtën deve me të Dërguarin e Allahut, salallahu alejhi ve selem. Kur Pejgamberi po kryente këtë haxh të fundit, një grua e re dhe e bukur myslimane, erdhi pranë nesh dhe deshi t'i thoshte Atij diçka.

I Dërguari i Allahut (a.s.), u përgjigjej pyetjeve pa e parë gruan, por bukuria e saj, mua më bëri shumë përshtypje. Atë kohë isha në një moshë që nuk konsiderohesha fëmijë. Ndoshta ishin ditët e para që pata hedhur hapat drejt rinisë. I Dërguari i Allahut, i cili vuri re se unë po e shikoja me

vëmendje atë gruan, nuk e pëlqeu fare sjelljen time. Kokën ma ktheu me mirësjellje në anën tjetër, që të mos e shikoja atë. Unë e kuptova se e mërzita të Dërguarin e Allahut me këtë sjelljen time të pakujdesshme dhe u bëra shumë pishman. Ah, sikur të isha më i kujdesshëm dhe të mos e kisha mërzitur Pejgamberin tonë të dashur!

**Të dashur fëmijë!**

Ju mund të bëheni pak më të kujdesshëm. Qofshim djalë apo qofshim vajzë, Zoti kërkon nga ne të bëhemi të ndershëm. Ju nuk dëshironi që motrën, nënën, apo tezen tuaj t'jua shohin të tjerët duke ua ngulur sytë, apo jo? Atëherë edhe ju duhet të shfaqni të njëjtën përpikëri ndaj të tjerëve. Në këtë mënyrë, mund të bëhemi myslimanë të ndershëm siç dëshiron Pejgamberi.



# ABDULLAHU

**- Allahu qoftë i kënaqur me të! -**

## *Fëmija që pa Xhebrailin (a.s.)*

Të dashur fëmijë! Unë quhem Abdullah. Jam djali i xhaxhait të Pejgamberit, Abbasit. Jam vëllai i Fadlit, që ua tregoi kujtimet e tij me Pejgamberin pak më sipër. Nëna ime, Ummu'l-Fadl është prej grave të para që hynë në Islam. Kur linda unë, babai menjëherë më kishte çuar te i Dërguari i Allahut (a.s.). Pejgamberi ynë i dashur më kishte marrë në krahë dhe ishte lutur: *"O Zot! Bëje dijetar në dijet e fesë! O Zot! Mësoja kuptimin e Kuranit Fisnik!"* Edhe në vitet e mëvonshme të fëmijërisë sime, Pejgamberi ynë i dashur ma ledhatonte kokën dhe lutej për mua: *"O Zot! Mësoja këtij fëmije të gjithë dijen dhe urtësinë! Çdo dije dhe mirësi që i ke dhënë njeriut, mblidhe në zemrën e këtij fëmije, o Zot!"* Me begatinë e kësaj lutjeje të të Dërguarit të Allahut (a.s.), kur u rrita, u bëra një dijetar i famshëm i Islamit.

E gjithë fëmijëria ime kaloi pranë të Dërguarit të Allahut, salallahu alejhi ve selem, të dashur fëmijë. Nga Ai mësova shumë gjëra. Ngaqë bashkëshortja e nderuar e të Dërguarit të Allahut (a.s.), Mejmuneja ishte tezja ime, unë mund të hyja kur të doja në shtëpinë e tyre dhe mund ta kaloja kohën me ta. Nganjëherë edhe natën mund të qëndroja në shtëpinë e Pejgamberit tonë të dashur. Ato net kur qëndroja në shtëpinë e tyre, falja namaz nate dhe bëja ibadet bashkë me të Dërguarin e Allahut (a.s.). Ëmbëlsinë e atyre netëve të mrekullueshme është e pamundur ta tregosh dhe ta harrosh!

Përsëri një natë, kur Pejgamberi po falte namaz, menjëherë mora abdest dhe fillova të falesha pas të Dërguarit të Allahut, salallahu alejhi ve selem, por ngaqë nxitova, po falesha në

anën e majtë të Tij. Pejgamberi e zgjati dorën e Tij të butë, më kapi për koke dhe ngadalë me nxori në anën e djathtë. Në këtë mënyrë, e vazhduam namazin.

Një ditë tjetër, bashkë me babain tim, Abbasin, shkuam për të vizituar Pejgamberin, por Ai nuk u interesua fare për ne. Pasi qëndruam pak pranë Tij, vumë re se i Dërguari i Allahut (a.s.), nuk fliste me ne dhe u larguam. Babai im u habit pak, ngaqë i Dërguari i Allahut nuk foli aspak me ne dhe mendoi:

-Vallë, përse i Dërguari i Allahut nuk u interesua fare për ne! Mos kemi bërë ndonjë gabim pa e ditur!

Pranë të Dërguarit të Allahut ishte dikush tjetër dhe Ai po e dëgjonte atë. Babait i thashë:

-Baba! Pejgamberi kishte pranë dikë. Ai po i thoshte diçka. Edhe i Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve selem, po e dëgjonte. Prandaj nuk foli me ne.

Babai u habit shumë dhe më kundërshtoi:

-Çfarë? I Dërguari i Allahut po qëndronte vetëm! Unë nuk pashë askënd pranë Tij! Po ashtu, nuk dëgjova asnjë të fliste.

Ndërsa unë isha i sigurt që pashë dikë. Këmbëngula aq shumë në ato që thashë, saqë babai im, më së fundi vendosi të ktheheshim pas. Kur arritëm pranë të Dërguarit të Allahut,



babai i tregoi për ato që folëm përgjatë rrugës. Pejgamberi më pyeti: "*Me të vërtetë e pe atë burrin që ishte pranë Meje, Abdullah?*

-Po, o i Dërguari i Allahut! Juve po ju thoshte diçka, por nuk e kuptoja qartë çfarë po ju thoshte.



*-Bir! A e di se kush ishte ai burrë që ke parë?*

-Jo, o i Dërguari i Allahut! Atë se kam parë asnjëherë ndërmjet nesh.

*-Ai që pe pak më parë pranë Meje, ishte Xhebraili (a.s.).*

Ne nuk prisnim një përgjigje të tillë. Edhe unë edhe babai u habitëm shumë. Pejgamberi ynë i dashur u lut edhe një herë për mua. Edhe ne u larguam të gëzuar nga i Dërguari i Allahut.

### Të dashur fëmijë!

Me begatinë e lutjes së të Dërguarit të Allahut, unë u bëra një dijetar i famshëm i Islamit. Edhe ju, duke u përpjekur, mund të bëheni dijetarë të mëdhenj. Në një hadith fisnik, Pejgamberi ynë i dashur thotë: *"Dijetarët janë trashëgimtarët e pejgamberëve!"* Sa thesar i madh është dija, apo jo? Ndërsa dija e fesë islame, që na ka lënë i Dërguari i Allahut (a.s.), padyshim që është thesari më i çmueshëm. A nuk dëshironi edhe ju ta keni këtë thesar? Atëherë respektojini dijetarët myslimanë, të cilët janë trashëgimtarët e Pejgamberit tonë të dashur. Përpiquni të merrni lutjet e tyre dhe të mësoni shumë gjëra! Në rregull fëmijë?



# SEMURE

**- Allahu qoftë i kënaqur me të! -**

## *Heroi i vogël i Medines*

Unë quhem Semure. Shpresoj se e dini që myslimanët medinas quhen "Ensarë", ndërsa myslimanët mekas "Muhaxhirë". Unë jam prej ensarëve. Shoku im më i ngushtë në Medine është Rafi. Të gjithë kohën e kalojmë bashkë. Shkojmë te xhamia e Pejgamberit dhe falim namaz me xhemat. Pastaj marrim pjesë në bisedën e të Dërguarit të Allahut, salallahu alejhi ve selem.

Bashkë me shokun që nuk jemi ndarë asnjëherë, mora pjesë edhe në Luftën e Uhudit. Njerëzit na njohën ne prej trimërisë sonë në Uhud. Nëse jeni kureshtarë, po ua tregoj:

Kur u lajmëruam se politeistët mekas do të sulmonin Medinen, të gjithë filluan të shqetësoheshin. I Dërguari i Allahut menjëherë formoi një ushtri. Nëse thashë shqetësim, mos u keqkuptoni, nuk thashë frikë. Të mëdhenjtë tanë po përgatiteshin për luftë me një entuziazëm të paparë. Edhe ne dëshironim të futeshim në ushtri. Por të mëdhenjtë tanë, ngaqë ishim të vegjël në moshë, na thanë se nuk do merreshim në ushtri.

Ngaqë kishim vendosur të merrnim pjesë në këtë luftë, menduam të mos dëgjonim asnjë përveç Pejgamberit. Sidoqoftë, Ai do të vendoste nëse do merrnim pjesë apo jo në luftë.

Ne u futëm ndërmjet ushtrisë, e cila u nis për rrugë dhe bashkë me të u larguam nga Medina. Në një vend jashtë Medines, i Dërguari i Allahut (a.s.), e ndaloi ushtrinë dhe filloi

të kontrollonte ushtarët. Ai kërkonte një nga një fëmijët në moshë të vogël që mund të kishin hyrë ndërmjet ushtarëve.

Usamen dhe dy shokë të tij që kishin ardhur bashkë me të, i dërgoi pas në Medine. Kjo na e prishi pak moralin! Në vetvete thashë:

-Mos, tani u dogjëm! Zemra më rrihte fort nga emocioni dhe brengosesha duke menduar: "Çfarë do bëjmë nëse na sheh..?" Çfarë do të bënim, nëse do na thoshte:

-Edhe ju kthehuni pas në Medine!

Shoku që kisha pranë, Rafi qëndronte në majë të gishtave për t'u shfaqur si i madh dhe përpiqej ta frynte kraharorin duke mbajtur frymën për t'u dukur si një djalosh i fuqishëm.

Sapo edhe unë do veproja si ai, Pejgamberi ynë i dashur, salallahu alejhi ve selem, nuk u mashtrua nga kjo pamje e Rafit. I tha: *"Rafi! Edhe ti kthehu pas!"*

Në atë moment më kaploi një frikë e madhe dhe thashë me vete:

-Mos! Tani u dogje! I Dërguari i Allahut që nuk i dha leje Rafit, sigurisht se nuk do të të pranojë as ty!

Kur Rafi e kishte ulur kokën dhe po largohej, babai i tij e ndihmoi:



-O i Dërguari i Allahut! Rafi është shumë i aftë në gjuajtjen e shigjetës. Sigurisht se në luftë do të kemi shumë dobi prej tij. Nëse e shikoni të përshtatshme, le të marrë pjesë edhe ai në ushtri.

Pas propozimit të babait të Rafit, i Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve selem, vendosi ta merrte atë. Pasi e pashë këtë, nuk qëndroja dot pa reaguar dhe mendova: “Ja, kjo u bë shumë mirë!” Menjëherë, çdo gjë më erdhi në mendje. Kur i Dërguari i Allahut do më largonte edhe mua, mora guxim nga pranimi i Rafit dhe i thashë:

-O i Dërguari i Allahut! Ju e pranuat Rafin... Por unë mund



ta mposht atë në mundje. Ju lutem më pranoni edhe mua!

Pejgamberi buzëqeshi dhe më tha: *"Mirë atëherë! Pa të bëjmë një ndeshje!"*

Menjëherë bëmë një ndeshje... Shokut tim Rafit, pothuajse do t'ia nxirrja shpirtin nga dëshira e madhe që kisha për të marrë pjesë në luftë. Ngaqë atë e pata mundur edhe disa herë më parë, deshi Zoti dhe ndeshja nuk zgjati shumë. Me dy lloj mënyrash që i dija mirë, përsëri e munda atë. I Dërguari

i Allahut (a.s.), i cili po e shikonte ndeshjen tonë me gëzim, kënaqësi dhe pak krenari, e pëlqeu trimërinë e fuqinë time dhe më dha leje për të marrë pjesë në luftë.

### Të dashur fëmijë!

Sa vjeç jeni? A keni menduar ndonjëherë se çfarë mund të bëni në këtë moshë? Mbi të gjitha, mendoni edhe një herë për gjërat që pandehni se nuk mund t'i bëni duke menduar, "Unë akoma jam i vogël për këtë"! Kur unë dhe shoku im Rafi morëm pjesë në Luftën e Uhudit, ishim pesëmbëdhjetë vjeç. Në historinë e kësaj bote, nuk janë të pakta luftërat që babai me të birin dhe gjyshi me nipin kanë luftuar krah për krah. Edhe numri i heronjve të vegjël në fitoret e mëdha që kanë korrur ushtritë madhështore, nuk është aspak i vogël. Ndoshta edhe për ju mund të vijnë ditë që të bëni punë të mëdha dhe sakrifica serioze për atdheun tuaj të bukur. Atë kohë nuk duhet të mendoni: "Ne jemi fëmijë të vegjël!" Ju nuk jeni të vegjël. Jeni të mëdhenj, sa mund të bëni punë shumë të rëndësishme. Në të vërtetë, punët e mëdha nuk bëhen me moshë, por me besim dhe vendosmëri.



# MAHMUDI

**- Allahu qoftë i kënaqur me të! -**

## Çamarrokët e vegjël të Medines

Unë quhem Mahmud bin Rabia dhe jam prej myslimanëve medinas. Kam një kujtim shumë të bukur me të Dërguarin e Allahut, salallahu alejhi ve selem, saqë, nëse jua tregoj, do të mahniteni shumë…

I Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve selem, merrte pjesë në lojërat e fëmijëve kur i shikonte në rrugët e Medines, lozte bashkë me ta, madje, bënte edhe shaka.

Një ditë, ne po loznim me ujë në krye të një pusi. Atë kohë, unë isha një fëmijë i vogël pesëvjeçar. Pejgamberi ynë i dashur erdhi pranë nesh dhe na dha selam. Mua më mori në krahë dhe më lagu duart. Ndërsa unë, si fëmijë që isha, po bëja shaka me Të duke i hedhur ujë nga duart e lagura.

Shakaja që bëra i pëlqeu shumë Pejgamberit. Ndërkohë që unë qeshja me të madhe, i Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve selem, mori ujë nga kova, e futi në gojë dhe ma hodhi në fytyrë. Tashmë, radha për të qeshur, i kishte ardhur Pejgamberit. Unë e kam dashur të Dërguarin e Allahut (a.s.), përgjatë gjithë jetës sime me ndjenjat e pastra dhe të dëlira të një zemre fëmije.

Kudo që i Dërguari i Allahut shikonte ndonjë fëmijë, ia ledhatonte kokën dhe lutej për të. Unë kisha një shok. Ia ledhatoi kokën dhe e quajti “Jusuf”. Po ashtu, kisha edhe një shok tjetër që quhej Amr. Nëna e tij e pati sjellë te Pejgamberi ynë i dashur. I Dërguari i Allahut e mori në krahë dhe iu lut Allahut që t’i jepte sa më shumë risk.

Pejgamberi ynë i dashur, salallahu alejhi ve selem, u lut edhe për një shokun tonë, Abdullahun që pasardhësit e tij të ishin të frytshëm dhe të begatshëm.

Përsëri një ditë, po loznim me shokët në Medine. Papritur vumë re se i Dërguari i Allahut po vinte drejt nesh.



Të gjithë fëmijët bënë një hallkë dhe menjëherë e rrethuam Atë. Pejgamberi i mëshirës na shikonte plot dashuri dhe dhembshuri. Ngaqë na toleronte shumë, patëm guximin t'i thoshim:

-Të kemi kapur rob, o i Dërguari i Allahut! Tashmë jeni robi ynë!

U kënaq, filloi të luajë me ne dhe na tha sikur të ishte i shqetësuar: *"Mos! Domethënë Unë kam rënë rob tani! Çfarë do më bëni Mua!"* Ne i thamë:

-Mund të shpëtoni vetëm me një kusht! Pejgamberi ynë i dashur tha: *"Do të bëj çdo gjë të nevojshme për të shpëtuar,*

*prandaj më thoni!"* Ne i thamë:

-Kjo ka vetëm një rrugë! Ju mund të shpëtoni vetëm duke na dhënë shpërblesën për shpëtimin. Pejgamberi tha: *"Por unë nuk kam shumë gjëra me vete!"*

Ne përsëri i thamë:

-Çfarëdo që të na jepni, ne jemi të kënaqur.

I Dërguari i Allahut urdhëroi Bilalin të shkonte në shtëpi dhe të sillte hurma. Pasi ne i morëm hurmat, e lamë të lirë Pejgamberin tonë të dashur. I Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve selem, buzëqeshi dhe tha: *"Edhe Unë u shita lirë si vëllai im pejgamber, Jusufi, i cili u shit lirë në tregun e skllevërve."*

Në këtë mënyrë, bëri sikur u ankua nga robëria dhe u largua nga ne duke qeshur.

### Të dashur fëmijë!

Kushdo që flet për të Dërguarin e Allahut, patjetër që tregon edhe për shakatë e Tij. Po, edhe Ai bënte shaka me shokët e Tij, por me shakatë që bënte, nuk lëndonte askënd. Asnjëherë nuk thoshte gjëra të pavërteta dhe nuk mashtronte në emër të shakasë. Po ashtu, nuk përdorte fjalë të pakëndshme. Ai nuk bënte shaka të rënda me shokët e Tij dhe nuk lëndonte askënd. Edhe ju që jeni umeti i Tij, kini kujdes ndaj këtyre rregullave kur të bëni shaka. Kur të lozni me njëri-tjetrin, mos lozni lojëra të pakëndshme dhe të këqija. Po ashtu, mos e lëndoni shoku-shokun. Mos harroni se nuk keni të drejtë të lëndoni dikë për t'u argëtuar!

